


Qendra e Krishterë Shqiptare

# SHKOLLA E SË DIELËS



# Tregime nga Dhiata e Vjetër

## Jozefi – Skllav në Egjipt

Zanafilla 39-40

**Viti 1 - Tregimi 26**

**Psalmi 25:14**
Sekreti i Zotit u tregohet atyre që kanë frikë prej tij.



Jozefin e prunë në Egjipt dhe e bënë skllav të një njeriu të quajtur Potifar, kapiten në ushtrinë e mbretit të Egjiptit. Shpesh, Potifari ndodhej larg shtëpisë, kur ishte me shërbim. Kur ai e pa se sa i ndershëm dhe punëtor ishte Jozefi, e vuri në krye të të gjithë shtëpisë. Jozefi kujdesej aq mirë për gjithçka, saqë Potifari nuk kishte pse të merakosej për asnjë gjë. Perëndia nuk e braktisi dhe nuk e zhgënjeu asnjëherë Jozefin. Megjithatë, një ditë Jozefit i shkuan punët keq. Gruaja e Potifarit e akuzoi Jozefin për diçka, për të cilën ai ishte krejtësisht i pafajshëm. Kur u kthye i shoqi në shtëpi, ajo sajoi një histori shumë të keqe, duke e akuzuar Jozefin se ishte sjellur në mënyrë mëkatare. Siç mund ta merrni me mend, Potifari i besoi gruas dhe nuk i dha asnjë mundësi Jozefit që të vetëmbrohej.



**Si e kishte emrin burri, që e mori Jozefin si skllav?**

Përdor kodin!

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| A | F | I | O | P | R | T |



3

| | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | | | |

3



Jozefin, megjithëse ishte plotësisht i pafajshëm, e hodhën në një burg të tmerrshëm me shumë të burgosur të tjerë. I shkreti Jozef! I dukej sikur të gjithë i ishin kundërvënë. A nuk i kishte mbetur më asnjë shok? A e kishte harruar Perëndia? Patjetër që jo! Si gjithmonë, Jozefi u soll mirë në burg dhe shumë shpejt e vunë në krye të disa të burgosurve. Perëndia po e përgatiste për një të ardhme të madhe!







Vendose secilën prej këtyre fjalëve në hapësirën e duhur.

burg Potifarit skllevërve Gruaja

_______ e ___________ e akuzoi pa të drejtë Jozefin. Ai e humbi punën si shef i ____________ në shtëpinë e Potifarit dhe e futën në ______.

3

3



Një mëngjes, dy të burgosur, kupëmbajtësi dhe bukëpjekësi, shërbëtorë të Faraonit, ishin shumë të mërzitur se kishin parë ëndrra, që nuk i shpjegonin dot. Ëndrra e bukëpjekësit lidhur me tre bukët dhe zogjtë kishte kuptimin se ai do të varej pas tri ditësh. Ëndrra e kupëmbajtësit lidhur me tri vilet e rrushit kishte kuptimin se ai do të lirohej nga burgu dhe pas tri ditësh do t'i shërbente përsëri Faraonit. Jozefi i kërkoi kupëmbajtësit, që t'i thoshte Faraonit se ai ishte i pafajshëm. Pas tri ditësh, për ditëlindjen e Faraonit, ëndrrat u bënë realitet dhe kupëmbajtësi doli nga burgu, po ai e harroi fare Jozefin!









3

5



| | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| A | Ç | M | B | R | E | T | I | A | K |
| I | H | S | U | R | R | S | Ë | F | U |
| S | K | L | L | A | V | H | Ç | G | P |
| Ë | A | J | Ë | R | R | Ë | D | N | Ë |
| K | K | E | G | J | I | P | T | K | M |
| E | U | Ç | L | P | R | B | F | Ë | B |
| J | Z | D | T | G | R | U | A | J | A |
| P | O | T | I | F | A | R | R | M | J |
| Ë | J | C | G | T | Ç | G | A | Z | T |
| K | B | N | O | M | Ë | C | O | G | Ë |
| U | P | Ë | Z | A | S | D | N | K | S |
| B | U | K | Ë | J | O | Z | E | F | I |

GRUAJA
FARAON
JOZEFI
POTIFAR
SKLLAV
BURG
ËNDËRR
ZOG
AKUZOJ
BUKË
RRUSH
DITË
EGJIPT
KUPËMBAJTËSI
BUKËPJEKËSI
MBRETI

EMËR:
DATË:

SHUMA E PIKËVE | /20